

Asnjëher mos mendo se një dështim që të ka ndodhur në jetën tënde, është fundi yt - Arlind Aliu.

Shoqëruesi më i mirë i (njeriut) në këtë jetë (kohë) është libri.

## Parathënie:

Falënderimi i takon vetëm All-llahut të Madhëruar, Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Paqja dhe bekimi i All-llahut qoftë mbi të Dërguarin e All-llahut fisnik, Muhamedin ﷺ i cili u dërgua si mëshirë për njerzimin.

Falënderimi i takon All-llahut që ma mundësoi të përmbledh këto “perla” të të parëve tanë (Selefit) dhe atyre mbas tyre.

Këto përmbledhje të fjalëve të dijetarëve nuk i kam marrë dhe përkthyer prej një libri, mirpo janë të përmbledhura prej shum librave që më kanë ra në dorë dhe kam nxjerrë prej tyre ato ajka që më kanë pëlqyer në kaptina të ndryshme.





1. Përcillet nga Omer ibn Abdulaziz, All-llahu e mëshiroftë se ka thënë:

Kush punon pa dituri, më shumë bën dëm se sa që bën përmirësim.



2. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Ki kujdes nga ajo çka t'i prish veprat, sepse me të vërtetë veprat e tua t'i asgjëson syefaqësia.



3. Na ka treguar Abdullahu e ai nga babai i tij Imam Ahmedi, dhe ai nga Rabia ibn Kelthum, All-llahu i mëshiroftë, se ka thënë:

Hyra tek Hasan el Basriu dhe ai ankohej prej dhëmbëve, dhe lexoi fjalën e All-llahut të Lartësuar (kuptimi):

**(Kujtoje) Ejubin, kur iu lut Zotit të vet: "Mua më ka goditur fatkeqësia e Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!".**[1]



4. Është pyetur Jezid ibn Harun, All-llahu e mëshiroftë:

Prej cilës kohë fëmijët duhet të fillojnë dëgjimin (mësimin) e hadithit:

Ka thënë: Prej atëherë kur fillojnë të bëjnë dallimin mes demit (mëzatit apo bikit) dhe lopës.

Dhe në një transmetim tjetër:

Mes lopës dhe gomarit.



5. 10 transmetuesit prej Sahabëve që kanë transmetuar hadithe më së shumti nga i Dërguari i All-llahut ﷺ:

- Ebu Hurejra (5374) hadithe.

- Abdullah ibn Omer (2630) hadithe.

1 Surja El-Enbija, Ajeti 83

- Enes ibn Malik (2286) hadithe.

- Aishe Nëna e besimtarëve (2210) hadithe.

- Abdullah ibn Abas (1660) hadithe.

- Xhabir ibn Abdullah (1540) hadithe.

- Ebu Seid El-Hudri (1170) hadithe.

- Abdullah ibn Mesud (848) hadithe.

- Abdullah ibn Amr ibn El-Asi ( 700) hadithe.

- Ali ibn Ebi Talib (537) hadithe.



6. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Përgëzime për atë që ka vdekur në Islam dhe Sunet.



7. Ka thënë Muatemer ibn Sulejman, All-llahu e mëshiroftë:

Hyra tek babai im, i thyer, e i mposhtur nga mërzia.

Më tha: Çfarë të solli në këtë gjendje?

I thashë: Ka vdekur shoku im.

Më tha: Ka vdekur në Sunet?

I thashë: Po.

Më tha: Mos ki frikë për të.



8. Ka thënë Imam Ahmed ibn Hanbeli, All-llahu e mëshiroftë:

Kush ka vdekur në Islam dhe Sunet, ka vdekur në të gjitha mirësitë.



9. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Jetoje jetën tënde me Islam dhe Sunet.



10. Ka thënë Muxhahidi, All-llahu e mëshiroftë:

Në fjalën e All-llahut të Lartësuar (kuptimi):

**"Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur".**[2]

Muxhahidi thotë: Në Sunet.



11. Ka thënë Shejkhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Njerëzit më të lumtur janë zbatuesit e teuhidit.



12. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Kërkimfalja duke mos lënë mëkatet është pendim i gënjeshtarëve.

2 Surja En-Nahl, Ajeti 97



13. Ka thënë Sulejman ed-Darani, All-llahu e mëshiroftë:

Kush merret me vetën e tij nuk ka kohë të merret edhe me të tjerët, dhe kush merret me All-llahun e Lartësuar nuk do të ketë kohë për tu marrë me veten e tij dhe të tjerët.



14. Ka thënë Junus ibn Abid, All-llahu e mëshiroftë:

Hasan El-basriun nëse nuk e shoqëronte dikush, apo nuk ishte i nxënë me diçka, gjuha e tij vazhdimisht vazhdonte të thonte:

*“Subhanallahi ue bihamdihi, Subhanallahi ue bihamdihi.”*

I Lartësuar qoftë All-llahu, Atij të Cilit i takon Lavdia.



15. Ka thënë nëna e besimtarëve Aisha, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Vallahi nuk ka lënë Ebu Bekri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, dinar apo dirhem, vetëm se e ka dhënë në rrugë të All-llahut.



16. Përcillet në librin *Terih Tabari* se halifja Harun Rashid falte çdo ditë 100 rekate vullnetare dhe një vit kryente haxhin, e një vit luftonte në rrugë të All-llahut.



17. Ka thënë Abdullah ibn Abasi, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Për atë që ua mëson njerëzve hajrin, kërkon falje çdo gjë, derisa kërkon falje për të edhe peshku në thellësinë e detit.



18. Ebu Bekr el-Axhurrij All-llahu e mëshiroftë ka thënë:

Edhe ai që e mëson hajrin nga ai njeri, kërkon falje çdo gjë edhe për atë, derisa kërkon falje për të edhe peshku në thellësinë e detit.



19. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Nëse dituria e Omerit All-llahu qoftë i kënaqur me të, do të vendosej me një anë të peshores, dhe dituria e banorëve të tokës në anën tjetër,dituria e Omerit (All-llahu qoftë i kënaqur me të) do të peshonte më shumë.



20. Ka thënë Muxhahidi, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse njerëzit nuk pajtohen në ndonjë çështje, atëherë shikoni se çfarë ka thënë Omer ibn Hatabi (All-llahu qoftë i kënaqur me të) për atë çështje, dhe merreni mendimin e tij.



21. Ka thënë Sufjan ibn Ujejne, All-llahu e mëshiroftë:

Kush kërkon diturinë, vërtetë i ka dhënë besën All-llahut të Lartësuar.



22. Ka thënë el-Harith ibn Kajs, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse je në namaz duke u falur dhe vjen shejtani të bën vesvese duke të thënë se je duke bërë syefaqësi, atëherë zgjate namazin tënd.



23. Ka thënë Jahja ibn Muadh, All-llahu e mëshiroftë:

Kjo botë (dunjaja) është vera e shejtanit, kushdo që dehet prej saj nuk i hiqet (dehja) deri sa të futet në varr i penduar në mesin e të dëshpëruarve.



24. Ka thënë Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Ki kujdes nga syefaqësia, se me të vertetë syefaqësia është më e fshehtë se sa zvarritja e milingonës.



25. Ka thënë Sehl ibn Abdullah, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk e njeh syefaqësinë përveç se i sinqerti, dhe nuk e njeh dyftyrësinë (nifakun) përveç se besimtari, dhe nuk e njeh padituriné (xhehlin) përveç se i dituri, dhe nuk i njeh mëkatet përveç se i binduri ndaj All-llahut.



26. Disa njerëz të urtë kanë thënë:

Njeriun njihe nga veprat e tij, e jo nga fjalët e tij.



27. Ka thënë Ibrahim Ibën Ed'hem, All-llahu e mëshiroftë:

Të shikuarit e shpeshtë në të pa vërtetën ta largon nga zemra njohjen e së vërtetës.



28. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi All-llahu e mëshiroftë:

Nëse në një shoqëri shfaqet përgojimi (gibeti), atëherë në mesin e asaj shoqërie zhduket (largohet) vllazëria për hir të All-llahut.



29. Ka thënë Abdullah ibn Davud el-Hurejbi, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk është feja me fjalë (Kelam), mirëpo feja është me Ether (transmetim).



30. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Sinqeriteti (Ihlasi) është që mos të kërkosh për veprën tënde (që e vepron) dëshmitar pos All-llahut të Lartësuar e as shpërblyes pos Tij.



31. Ibrahim Nehahiu, All-llahu e mëshiroftë i ka thënë një njeriut:

Martohu se Ai (All-llahu) që e furnizonte atë sa ishte në shtëpinë e saj, Ai ju furnizon të dyve edhe në shtëpinë tënde.



32. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Sahabët shkuan por metologjia (menhexhi) dhe rrugët e tyre do vazhdojnë deri sa të vijë premtimi i All-llahut të Madhëruar.



33. Ka thënë Mekhuli, All-llahu e mëshiroftë:

E kam parë një njeri duke qarë në namaz, dhe e kam akuzuaratë me syefaqësi.
Dhe jam privuar nga qarja për një vit.



34. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Po të mos ishte dija, njerëzit do të ishin sikur kafshët.



35. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Kanë qenë selefu-salih që ia mësonin fëmijëve të tyre dashurinë ndaj Ebu Bekrit dhe Umerit All-llahu qoftë i kënaqur prej tyre, ashtu sikur ia mësonin suret prej Kur'anit.



36. Përcillet prej Xhabirit, All-llahu qoftë i kënaqur me të se ka thënë:

Mësojuani fëmijëve tuaj gjuajtjen, sepse gjuajtja e vret armikun.



37. Ka thënë Haxhaxhi:

Mësojani notimin përpara shkrimit. Sepse gjeni shumë prej atyre që munden të ua mësojnë shkrimin, dhe nuk mund të gjeni prej atyre që ua mësojnë notin.



38. Përcillet nga Ebu Refia All-llahu qoftë i kënaqur me të, se e ka dëgjuar të Dërguarin e All-llahut ﷺ duke thënë:

*E drejta (haku) i prindit ndaj fëmijës është që të ia mësoj:*

- *Shkrimin.*
- *Notin.*
- *Gjuetinë.*



39. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

O bir i vëllait tim, mësimi i sjelljes (Edebit) është para

mësimit të diturisë.



40. Ka qenë Seid ibn Asi, që e këshillonte vazhdimisht birin e tij, për mësimin e poezisë.



41. Ka thënë Asim ibn Ebi Nexhud, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk e kam ndëgjuar ndonjëherë Ebu Velin duke fyer ndonjë njeri, apo ndonjë kafshë.



42. Ka thënë Shihab Ez-zuhri, All-llahu e mëshiroftë:

Mësimi i Sunetit të Pejgamberit ﷺ, është më mirë se njëqind vjet adhurim.





43. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Kërkimi i diturisë është më i vlefshëm sesa namazi vullnetarë (nafile).



44. Ka thënë Hasen ibn Mensur el-Xhesas, All-llahu e mëshiroftë:

I thashë Ahmed ibn Hanbelit:

Deri kur duhet të shkruaj njeriu?

Tha: Deri në vdekje.



45. Përcillet nga Jahja ibn Hashim, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë:

*Veprat e pakta në sunet janë më të dobishme se sa veprat e shumëta në bidat.*



47. Ka thënë Mufadil Ed-Dabi, All-llahu e mëshiroftë:

Kulminacioni i sjelljes (edebit) është që njeriu ta njohë vetën e tij.



46. Përcillet nga Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se një ditë i Dërguari i All-llahut ﷺ vizatoi një vijë të drejtë dhe pastaj tha:

*Kjo është rruga e All-llahut, pastaj ai bëri vija në të djathtë dhe të majtë të saj dhe tha:*

*Këto janë rrugë. Në çdo rrugë është një shejtan që thërret në të.*

*Dhe pastaj lexoi Ajetin (kuptimi):*

***"Kjo është rruga Ime e drejtë, prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. Kjo është ajo që ju porosit Ai për t'u ruajtur nga të këqijat."***



48. Ka thënë ibn Hazmi:

I mençuri nuk sheh për veten e tij çmim përpos Xhenetit.



49. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse e ke dashur një person për hir të All-llahut ﷻ,
mirëpo pastaj ai vjen me një bidat (diçka të re) në Islam, dhe ti nuk e urren këtë nga ai, dije se ti nuk e ke dashur për All-llah.



50. Ka thënë Ebu Is'hak Ibrahim el Havasi, All-llahu e mëshiroftë:

Ilaçet e zemrës janë pesë:

- Leximi i Kuranit me meditim.

- Ndalimi i tejngopjes.

- Falja e namazit të natës.

- Lutjet e mëngjesit.

- Ulja me të devotshëmit.



51. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Kush dëshiron që All-llahu ti caktojë atij mirësi le të mendojë mirë për njerëzit.



52. Ka thënë Hasan el Basriu, All-llahu e mëshiroftë:

Kush bart fjalët tek ti për të tjerët, dije se ai i bart fjalët tek të tjerët për ty.



53. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Kush e dëshiron dunjanë e ka dëmtuar jetën e Ahiretit, dhe kush e dëshiron jetën e Pastajme (Ahiretin) e ka dëmtuar dunjanë.



54. Ka thënë Ebu Hazim, All-llahu e mëshiroftë:

Fshihi veprat e tua të mira ashtu sikur i fsheh veprat e tua të këqija.



55. Ka thënë Abdullah ibn Mubarak, All-llahu e mëshiroftë:

Krenaria mbi të pasurit është modestia.



56. Ka thënë Hatim el-Esam, All-llahu e mëshiroftë:

Mos u frikësoni nga varfëria, sepse me të vërtetë që All-llahu ju frikëson me Zjarr, dhe nuk ju frikëson me varfëri.



57. Ka thënë Ibrahim et-Tejmi, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse e sheh dikë që e neglizhon tekbirin fillestar, laji duart prej tij.



58. Ka thënë Muhamed ibn Nasr el-Meruzi, All-llahu e mëshiroftë:

Dhe ne nuk dimë ndonjë nënshtrim që e largon All-llahu i Lartësuar me të dënimin sikurse namazi.



59. Ka thënë Ismail ibn Amr, All-llahu e mëshiroftë:

E kam parë Sufjan Eth-Theurin All-llahu e mëshiroftë se ai e pa një njeri duke marrë abdes pasi u thirr ikameti për namaz, dhe i tha:

A në këtë kohë po merr abdes?

Nuk do të flasë më asnjëherë.



60. Ka thënë Muhamed ibn Jusuf, All-llahu e mëshiroftë:

Sufjan Et-Theuri, All-llahu e mëshiroftë, ishte ai që zgjohej për namaz nate dhe thoshte:

Zgjohuni o të rinj që të faleni sa jeni të rinj.



61. Ka thënë El-Furjabi, All-llahu e mëshiroftë:

Pasi mbaronte namazin Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë kthehej nga të rinjt dhe u thoshte:

O ju të rinj nëse nuk faleni sot atëherë kur do të faleni?



62. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse nuk ke sinqeritet atëherë mos u lodh fare.



63. Nuk i është ndarë Ibrahim el-Harbi, All-llahu e mëshiroftë, mësimit të gramatikës dhe gjuhës (arabe) për pesëdhjetë vite.



64. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Kishte prej njerëzve që dallonin në moshë mes vete tridhjetë vite, mirëpo prap mësonin prej tij.

(Asgjë si pengonte të mësonin prej atyre që ishin më të vegjël në mosh).



65. Ka thënë Muadh ibn Xhebeli, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Punët e mira janë në katër gjëra:

- Dituria.

- Nijeti.

- Durimi (Sabri).

- Sinqeriteti.



66. Ka thënë Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse e njeh veten tënde, atëherë nuk do të dëmtohesh nga ajo që është thënë në lidhje me ty.



67. Ka thënë Malik ibn Dinar, All-llahu e mëshiroftë:

Nijeti për besimtarin është më me vlerë se sa kryerja e veprës së tij.



68. Ka thënë Jahja ibn Kethir, All-llahu e mëshiroftë:

Mësojeni nijetin, sepse me të vërtetë nijeti është më me vlerë se sa kryerja e veprës.



69. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Dy gjëra që e dëmtojnë zemrën janë:

- Të folurit e tepërt.

- Dhe të ngrënit e tepërt.



70. I është drejtuar pyetja Imam Ahmedit, All-llahu e mëshiroftë:

Kur do ta gjejë robi kënaqësinë e rehatisë?

Ka thënë: Atëherë kur këmba e tij do të shkelë në Xhenet.



71. Sunetet e ditës së Xhuma:

- Larja (Gusli).

- Parfumosja.

- Veshja e rrobës më të mirë.

- Misvaku (Larja e dhëmbëve).

- Shkuarja sa më herët, dhe nxënja e tekbirit në xhami.

- Shpeshtimi i salavateve ndaj Pejgamberit ﷺ.

- Leximi i sures el Kehf.

- Kërkimi i kohës për pranimin e lutjeve. (mes namazit të ikindisë dhe namazit të akshamit).



72. Ka thënë Shejhul-Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Me të vërtetë kërkim falja dhe njësimi i All-llahut, që të dyja plotësojnë Fenë.

Argument fjala e All-llahu të Lartësuar (kuptimi):

**(Dije se nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç All-llahut! Kërkofalje për gjynahun tënd).**[3]



73. Ka thënë Shejhul-Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

"Me të vërtetë nijeti për veprën, është sikurse shpirti për trupin".



74. Ka thënë Sehl ibn Abdullah, All-llahu e mëshiroftë:

Shpëtimi është në tre gjëra:

- Të ushqyerit hallall.

- Kryerja e Obligimeve (vaxhibëve).

- Pasimi i të Dërguarit ﷺ.



3 Surja Muhamed, Ajeti 19

75. Ka thënë Jahja ibn Kethir, All-llahu e mëshiroftë:

Atë çka e prish (shkatërron) bartësi i fjalëve dhe gënjeshtari për një çast, nuk mundet magjistari ta shkatërrojë për një vit.



76. Është pyetur Sehl ibn Abdullah, All-llahu e mëshiroftë:

Cila është gjëja ma e vështirë për nefsin?

Ka thënë: Sinqeriteti, sepse nuk ka hise në të.



77. Ka thënë i Dërguari i All-llahut ﷺ:

*Kapja për Sunetin tim në kohë trazirash në Umetin tim është shpërblim për atë (person) sikur pesëdhjetë dëshmorë (Shehidë).*



78. Mësimi i Kur’anit tek fëmijët.

Nëse fëmija e mëson teuhidin, atëherë duhet të fillojë me mësimin e librit të All-llahut سبحان و تعالى (Kur'anin), dhe rregullat e texhvidit, para se të angazhohet me mësimet tjera.

Na përcillet nga të parë tanë të ndershëm Selefu-Salih se mësimi i hivdhit të Kur'anit në moshën e vogël, është sikurse gdhendja apo shkrimi në gurë.

Të shkruash në gur është rëndë dhe kërkon sakrificë, mirëpo ai shkrim mbetet i pa ndryshuar.



79. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

E memorizova mësimin përmendësh të Kur'anit në moshën shtatë vjeçare, dhe e memorizova librin e Imam Malikut All-llahu e mëshiroftë (Muvatën), dhe isha vetëm dhjetë vjeçarë.



80. Ka thënë Sufjan ibn Uejne, All-llahu e mëshiroftë:

E kam lexuar librin e All-llahut (Kur'anin) në moshën katërvjeçare, dhe kam filluar me shkrimin e hadithit në moshën shtatë vjeçarë.



81. Ka thënë Ebu Bekër Ahmed ibn Kemil, All-llahu e mëshiroftë:

E memorizova mësimin përmendësh të Kur'anit në moshën shtatë vjeçare, dhe dilja imam për t'i (paraprirë) njerëzit në namaz, dhe isha vetëm tetë vjeçarë, dhe fillova të shkruaj hadithet e të Dërguarit të All-llahut ﷺ në moshën nëntë vjeçare.



82. Ka thënë Ebu Muhamed Esbahani, All-llahu e mëshiroftë:

E kam memorizuar përmendësh librin e All-llahut (Kur'anin) dhe isha vetëm pesë vjeçarë.



83. Ka thënë Abdullah ibn Muhamed ibn Lebani, All-llahu e mëshiroftë:

E memorizova librin e All-llahut (Kur'anin) përmendësh në moshën pesë vjeçare.



84. Ka thënë Malik ibn Dinar, All-llahu e mëshiroftë:

Çdo vëlla, shoqërues apo shok që nuk përfiton prej tij mirësi (të mira) në lidhje me fenë tënde, atëherë largohu prej tij.



85. Transmetohet nga Rabia ibn Sulejmani se ka thënë:

Imam Shafiu ishte që në çdo muaj i bënte tridhjetë hatme të Kur’anit, kurse në muajin Ramazan i bënte gjashtëdhjetë hatme të Kur’anit.



86. Është pyetur Sehl ibn Abdullah, All-llahu e mëshiroftë:

Kur mundet ta dijë njeriu që është në rrugën e Ehlu Sunetit dhe Xhematit?

Tha: Kur ti gjejë njeriu tek vetja e tij këto veçori:

- Nuk e braktis Xhematin.

- Nuk i fyen Sahabët e të Dërguarit të All-llahut ﷺ.

- Nuk bënë kryengritje ndaj këtij Umeti (muslimanëve) me shpatë.

- Nuk e përgënjeshtron atë çka e ka përcaktuar All-llahu (Kaderin).

- Nuk dyshon në çështjet e besimit.

- Nuk polemizon rreth çështjeve të fesë.

- Nuk e lë pa e falur namazin e xhenazes ndaj muslimanit përshkak të mëkateve.

- Nuk e braktis dhënien mes'h përmbi çorape.

- Nuk e braktis namazin falet mbas çdo prijësi mëkatar apo i drejtë (këtu nuk bënë pjesë prisi jo musliman apo felëshues).



87. Ka thënë Ebu Alije, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk mundet të mësojë i turpëruari dhe mendjemadhi.

- I turpëruari - Nuk mundet të mësojë asnjëherë për arsye se turpërohet të pyesë dhe ngelet gjithnjë i paditur.

- Mendjemadhi - Nuk mundet të mësojë asnjëherë për arsye sepse mendon se di çdo gjë, dhe nuk dëshiron ta ulë veten që të pyesë të diturin.



88. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Ne jemi popull i varfër, sikur mos të na mbulonte All-llahu do të na ishin shfaqur mangësitë e tona.



89. Ka thënë Fudejl Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Besimtari ka fjalë të pakta, dhe vepra të shumta, ndërsa munafiku (dyftyrëshi) ka fjalë të shumta, dhe vepra të pakta.



90. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Suneti është sikur anija e Nuhut (Paqja e All-llahut qoftë mbi të) kush hyp në të shpëton,dhe kush i shmanget asaj fundoset.

Kuptimi:

Kush e praktikon Sunetin do jetë prej shpëtimtarëve, dhe kushi shmanget Sunetit do të jetë prej të humburve.



91. Ka thënë Muhamed ibn Selam el-Xhumehi:

Njeriu është në pakujdesi deri sa të zgjohet me një qëllim.



92. Ka thënë Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

Vazhdon njeriu të jetë i ditur për aq kohë sa merret me kërkimin e diturisë, e kur fillon të mendoj se është i ditur, ai veçse është bërë injorant..



93. Ka thënë ibn Xheuzij, All-llahu e mëshiroftë:

Kush dëshiron që mos t'i ndërpritet puna e tij (edhe) pas vdekjes së tij, le ta përhap diturinë.



94. Ka thënë Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk di që ka gradë më të mirë pas Pejgamberisë sesa kërkimi i diturisë.



95. Abdullah Ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

*E kam pyetur të Dërguarin e All-llahut ﷺ:*

*Cili është mëkati më i madh tek All-llahu?*

*Tha: Ti bësh All-llahut shok, ndërsa Ai të ka krijuar.*

*I thashë: Por pas tij cili?*

*Tha: Ta mbysësh fëmijën tënd, nga frika se do ushqehet me ty.*

*E pyeta: Pastaj cili?*

*Tha ﷺ: Të bësh zina (kurvëri) me gruan e komshiut tënd.*



96. Transmetohet nga Enes ibn Maliku, All-llahu qoftë i kënaqur me të se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë:

*Kërkimi i diturisë është obligim për çdo musliman/e.*



97. Transmetohet prej Ebu Hurejrës, All-llahu qoftë i kënaqur me të se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë:

*Kush merr rrugën për kërkimin e diturisë, All-llahu i Lartësuar do t'ia lehtësojë rrugën për në Xhenet..*



98. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush kërkon dituri që më të ta ngjallë Islamin, ai është prej të sinqertëve dhe pozita e tij është pas shkallës së pejgamberisë.



99. Ka thënë Sehl ibn Abdullah, All-llahu e mëshiroftë:

Ata të cilët përpiqen për zbatimin e Sunetit (të Pejgamberit ﷺ) All-llahu i Lartësuar do t'i udhëzojë ata për në rrugët e Xhenetit.



100. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi All-llahu e mëshiroftë:

Ata të cilët përpiqen në kërkimin e diturisë, All-llahu i Lartësuar do t'i udhëzojë ata për në rrugët e të punuarit me atë dituri.



101. Ka thënë Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

Kërkova diturinë dhe arrita prej saj diçka, dhe e kërkova edukatën mirëpo pashë se poseduesit e saj kishin vdekur.



102. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Dituria është trashëgimi e pejgamberëve, ndërsa pasuria është trashëgimi e mbretërve dhe e të pasurve.



103. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Dashuria për diturinë dhe kërkimi i saj është baza e çdo të mire, dhe dashuria për dunjanë dhe pasurinë dhe kërkimi i tyre është baza e çdo të keqeje.



104. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Dituria e ruan poseduesin e saj (njeriun), kurse zotëruesi i pasurisë duhet ta ruaj atë (pasurinë).



105. Është pyetur Ebu Abdullah Muhamed ibn Ismail el-Buhariu për ilaçin e nxënies përmendësh dhe ka thënë:

Shikimi i shpeshtë në libra.



106. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Dijetari pas vdekjes së tij është i vdekur, mirëpo i gjallë në mesin e njerëzve.

Ndërsa injoranti (xhahili) në jetën e tij është i gjallë mirëpo i vdekur në mesin e njerëzve.



107. Ka thënë Abdullah ibn Muatez, All-llahu e mëshiroftë:

Thjeshtësia (Asketizmi) në këtë botë, është rahati e madhe.



108. Është pyetur Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

Cili është ilaçi i zemrës:

Ka thënë: Të qëndruarit larg njerëzve.

Shënim: Qëllimi është sepse ndonjëherë kemi nevojë të qëndrojmë larg njerëzve nga punët e përditshme, që të meditojmë dhe të kujdesemi për veprat e brendshme të zemrës.



109. Transmetohet prej Enesit, All-llahu qoftë i kënaqur me të se ka thënë i Dërguari i All-llahut ﷺ:

*Kush del për të kërkuar diturinë (fetare) ai është në rrugën e All-llahut* سبحان و تعالى *deri sa të kthehet.*



110. Ka thënë Mejmun ibn Mehran, All-llahu e mëshiroftë:

Mos hyr tek ndonjë femër, edhe nëse thua:

Do t'ia mësoj asaj Librin e All-llahut (Kur'anin).



111. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Merreni komentimin e Kur’anit prej katër personave:

- Seid ibn Xhubejrit.

- Muxhahidit.

- Ikrimes.

- Dahakit.



112. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk do të rregullohet fundi i këtij Umeti veçse me atë që u rregullua fillimi i tij.



113. Ka thënë Said ibn Musejibi, All-llahu e mëshiroftë:

Me të vërtetë njeriu nëse falë namaz nate, All-llahu ia ndriçon atij fytyren dhe e bën të dashur te çdo Musliman, kur ta shohin ata që nuk e kanë takuar më parë thonë:

Unë e dua këtë njeri.



114. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 1:

Ka thënë Imam El-Evzaiu, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk ka diçka më të urryer tek All-llahu i Lartësuar se sa dijetari që viziton një qeveritar ose sundues.



115. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 2:

Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse e sheh ndonjë lexues (dijetarë) që kërkon strehim dhe mbrojtje tek sulltani dije që ai është hajdut, dhe nëse e sheh atë duke kërkuar strehim dhe mbrojtje tek të pasurit dije që ai është hipokrit.



116. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 3:

Përcillet prej Ejub Es-Sahtijanit se ka thënë:

Më ka thënë mua Ebu Kulabe, All-llahu e mëshiroftë:

O Baba i Ejubit mbaji mend prej meje tre gjëra:

Ki kujdes mos shko tek dyert e Sulltanave, dhe ki kujdes mos u ul me ithtarët e bidatit, kapu fortë për tregun tënd (puno për të), sepse pasuria të bënë të pavarur.



117. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 4:

Ka thënë Ebu Hazim, All-llahu e mëshiroftë:

Vërtetë dijetarët ishin ata që largoheshin prej sulltanit dhe sulltani i kërkonte ata, mirëpo sot dijetarët vijnë tek dyert e sulltanit dhe sulltani ikën prej tyre.



118. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 5:

Ka thënë Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Ne sot jemi në rrugë (hak) nëse na shihni që marrim kahje djathtas apo majtas, atëherë mos na pasoni.

I është thënë Imam Ahmedit, All-llahu e mëshiroftë:

Çfar mendimi ke për fjalën e Sufjan Eth-Theurit, nëse na shihni duke marrë kahje djathtas dhe majtas (lëshime në fe) mos na pasoni neve, çfar kuptimi ka kjo fjalë?

Ka thënë Imam Ahmedi: E ka për qëllim çështjen e sulltanit.

Dmth: Nëse ne devijojmë rrugën e drejtë dhe anojmë nga mizoritë e zullumqarëve dhe thërrasim në urdhërat e tyre në zullum mos na pasoni.



119. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 6:

Ka thënë Muhamed ibn Sirini, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse të thërret udhëheqësi që të shkosh tek ai t'i lexosh diçka prej sureve të Kur'anit, mos iu përgjigj ftesës së tij, (mos shko).



120. Selefi dhe Portat e Sulltanëve 7:

I ka thënë Sufjan Eth-Theuriu një personi:

Nëse të thërret që ti këndosh surën Ihlas mos shko të ia thuash.

Dhe i thashë Ebi Shihabit All-llahu e mëshiroftë:

Kujt?

Tha: Sulltanit (Udhëheqësit).



121. Ka thënë Jahja ibn Mein, All-llahu e mëshiroftë:

Muhamed ibn Xhafer ishte ai që një ditë agjëronte, dhe një ditë hante që prej pesëdhjetë viteve.



122. Ka thënë Buke'r ibn Muhamed, All-llahu e mëshiroftë:

Abdullah ibn Aun ishte ai që një ditë agjëronte, dhe një ditë hante.



123. Ka thënë Ibn ebi Adi, All-llahu e mëshiroftë:

Davud ibn ebi Hind ka agjëruar katërdhjetë vite, dhe për agjërimin e tij nuk e dinte familja e tij, ishte tregtar mëndafshi, e merrte me vete ushqimin e drekes dhe e jepte sadaka (nevojtarëve) në rrugë.



124. Amir bin Kajsit, All-llahu e mëshiroftë, i kanë thënë:

Eja të flasim pak, ta humbim kohën.

Ai ishte përgjigjur: Mirë do vij, por me kusht, ndaloni diellin që të mos lëvizë.



125. Përcillet prej Aliut, All-llahu qoftë i kënaqur me të, për fjalën e All-llahut të Lartësuar (kuptimi):

**O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri.**[4]

Ka thënë Aliu, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Mësojani familjës tuaj (hajrin) të mirën.



126. Ka thënë Ibn Kethiri, në tefsirin e tij:

All-llahu Tebarake ue Te'ala Urdhëron për Drejtësi çdo njeri, në çdo kohë dhe në çdo gjëndje.



127. Ka thënë Ibni Xhevzij:

4 Surja Et-Tahrim, Ajeti 6

E ka rrotulluar Imam Ahmedi dunjanë dy herë deri sa e ka përmbledhur Musnedin.

Musnedi - Është përmbledhja e haditheve të Pejgamberit ﷺ



128. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush e grumbullon diturinë dhe nuk e shpërndanë atë, e sprovon All-llahu i Lartësuar me harresën e saj dhe me largimin e diturisë prej tij.



129. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Nëna ime ishte ajo që më përgatiste (rrobat) dhe më thoshte:

Shko në xhami tek Imam Rabia dhe mëso prej sjelljes së tij, para se të marrësh diturinë prej tij.



130. Ka thënë Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

E kërkova edukatën (edebin) tridhjetë vite dhe pastaj e kërkova diturinë njëzetë vite, ( kërkuesit e dijës më përpara) ishin ata që e kërkonin mësimin e edukatës para mësimit të diturisë.



131. I ka thënë Sufjan Eth-Theuri, Sufjan ibn Uejnes, All-llahu i mëshiroftë:

Çka është më ty që nuk flet?

Ka thënë Sufjan ibn Uejne:

Për deri sa të jesh gjallë ti, nuk flas.



132.  Ka thënë Seleme ibn Kuhejl, All-llahu e mëshiroftë:

Kur Ibrahim Nehahiu dhe Imam Shabiu mblidheshin me ndonjë mexhlis, atëherë Imam Nehahiu nuk fliste gjë, për shkak të moshës (që kishte Imam Shabiu).



133. Ka thënë Abdullah ibn Vehab el-Meliki, All-llahu e mëshiroftë:

Atë çka e mësuam prej edukatës së Imam Malikut ishte më shumë sesa atë që e mësuam prej diturisë së tij.



134. Ka thënë Abdullah ibn Mubarek, All-llahu, e mëshiroftë:

Ne për edukatë të pakët jemi më të nevojshëm se sa për shumë dituri.



135. Ka thënë Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

Edukata pothuajse është dy e treta e fesë.



136.  Është pyetur Hudhejfe, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Kush është Munafik?

Ka thënë: Ai i cili e përshkruan Islamin mirëpo nuk punon me të.



137. Ka thënë Hudhejfe, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Munafikët (dyftyrëshat) prej jush sot janë më të dëmshëm sesa munafikët që ishin në kohën e të Dërguarit të All-llahut ﷺ.

E pyetëm: O Baba i Abdullahut si kështu?

Tha: Me të vërtetë ata e fshihin dyftyrësinë (nifakun) e tyre, mirëpo këta (të sodit) e shfaqin haptas.



138. I është thënë Ibn Umerit All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Me të vërtetë ne kur hynim te prijësit tanë, flisnim fjalë tjera, dhe kur dilnim prej tyre flisnim fjalë të tjera.

Ka thënë Ibn Umeri: Këtë në kohën e të Dërguarit të All-llahut e kemi llogaritur prej Nifakut (dyftyrësisë).



139. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Prej shenjave të munafikut është se gëzohet kur ndëgjon ndonjë mangësi që posedon ndonjë i afërt i tij.



140. Ka thënë Abdullah ibn Muatez, All-llahu e mëshiroftë:

Dyftyrësia dhe gënjeshtra janë sanxhaku i poshtërimit.



141. Ka thënë Ibn Aun, All-llahu e mëshiroftë:

Të shikuarit e prindërve është adhurim.

(Shikim me sy).



142. Ka thënë Seid ibn Musejibi, All-llahu e mëshiroftë:

Atij të cilit i mjafton All-llahu, njerëzit do të jenë nevojtar për të.



143. Ka thënë Ebu Hazim, All-llahu e mëshiroftë:

Luftoji epshet e tua më fuqishëm se sa ta luftosh armikun tënd.



144. Rrezikshmëria e marrjes së dijes nga ithtarët e bidatit:

Përcillet prej Ubejdullah ibn Ahmed deri te Harb ibn Mejmun All-llahu i mëshiroftë:

Isha tek Junus ibn Ubejdi dhe erdhi një njeri dhe i tha:

O Baba i Abdullahut ti na ke ndaluar uljen për të marrë dituri tek Amr ibn Ubejdi (thirrës në bidat) mirëpo e pashë djalin tënd duke shkuar tek ai.

Tha: Djalin tim?

Tha: Po.

U zemërua Shejh Junus ibn Ubejdi dhe nuk foli asgjë deri sa erdhi djali i tij dhe i tha:

Ishe në dijeni për mendimin që kam për Amr ibn Ubejdin dhe prapë ke shkuar tek ai?!

Abdullahu, filloi te arsyetohej dhe tha: o Baba im me mua ishte Filani...
I tha Shejh Junus: O biri im të ndaloj nga zinaja, vjedhja dhe pirja e alkolit mirëpo më e dashur për mua është të biesh në këto mëkate se sa të shkosh të marrësh mendimin e Amrit, dhe pasuesve të tij.



144. Ka thënë Fudejl ibn Ijad, All-llahu e mëshiroftë:

E ha ushqimin (therrjen) prej Jehudëve dhe Krishterëve, mirëpo nuk e ha ushqimin prej Ithtarve të bidatit.

Sqarim:

Në thënien e Imam Fudejl ibn Ijadit është për qëllim se lejohet për të ngrënë therjen prej ithtarëve të librit sikur (Jehudëve dhe Krishterëve), dhe nuk lejohet prej ithtarëve të bidatit, mirëpo këtu është për qëllim bidati i atyre që dalin prej Islamit, sikurse Xhehmijët dhe Rafidijt dhe gjithë ata që me bidatin e tyre e arrijnë dispozitën e rides (felëshimit), ndërsa ata që kanë rënë

në bidat (risi) që me bidatin e tyre nuk arrijnë gradën e felëshimit lejohet therja prej tyre.



145. Ka thënë Ibn Kethiri, All-llahu e mëshiroftë, në librin e tij *Bidaje ve Nihaje*:

Është shumë e vështirë (jetesa) për një ithtarë të bidatit, të jetojë në një vend ku ka shumë prej Hanbelive.



146. Ka thënë Lejth ibn Seid, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse e sheh pasuesin e bidatit që ecën mbi ujë, mos shko tek ai (mos i beso).



147. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Jo, kjo është diçka e vogël, unë them se nëse e sheh pasuesin e bidatit duke u ngjitur në qiell, mos shko tek ai.



148. Ka thënë Ibn Sirini, All-llahu e mëshiroftë:

Me të vërtetë, kjo dituri është fe, prandaj shikoni se prej kujt e merrni fenë tuaj.



149. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk do ta shijojë bidatçiu aromën e Xhenetit.



150. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush ulet me pasuesin e bidatit nuk do t'i jipet urtësi.



151. Ka thënë Fudejl ibn ljadi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush e përcjell xhenazën e bidatçiut nga ai nuk hiqet zemërimi i All-llahut سبحان و تعالى deri sa të kthehet.



152. Ka thënë Sulejman ibn Davud, All-llahu e mëshiroftë:

Mos gjykoni për askënd se a është prej Sunetit deri sa ta shihni se me kë shoqërohet.



153. Ka thënë Abdullah ibn Mubarak, All-llahu e mëshiroftë:

Mundet një njeri të na fshehë neve bidatin, mirëpo nuk mund të na fshehë se me kë shoqërohet.



154. Ka thënë Lejth ibn Sadi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush nuk ndjehet i huaj (guraba) nuk është prej pasuesve të Sunetit.



155. Kanë thënë disa prej selefit:

Nuk është dituria në transmetimet e shumta, mirëpo dituria është frik ndaj All-llahut të Lartësuar.



156. Dhe kanë thënë disa të tjerë:

Kush ka frikë All-llahun është i ditur (Alim), dhe kush nuk ka frikën ndaj All-llahut është injorant (xhahil).



157. Ka thënë Ebu Hatim Er-Rrazij, All-llahu e mëshiroftë:

Shkruaje më të mirën që e dëgjon, dhe memorizoje më të mirën që e shënon, dhe përkujto më të mirën që e memorizon.



158. Ka thënë Rabia ibn Hashim, All-llahu e mëshiroftë:

Çdo gjë që nuk synohet me të Fytyra e All-llahut, shkapëderdhet dhe zhduket.



159. Është pyetur Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Cila është vepra më e mirë?

Ka thënë: Ajo vepër prej të cilës nuk pret të të falënderojë dikush.



160. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk ka diçka që e thyen shpinën e iblisit (shejtanit) se sa fjala *"La ilahe il-lAllah"*



161. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Thuaje gjithmonë të vërtetën, dhe largohu nga gënjeshtra dhe tradhëtia, dhe nga ulja me ata që i veprojnë këto dyja (gënjeshtarët dhe tradhëtarët) sepse të gjitha këto janë mëkate.



162.  Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Kush e di vleren e asaj që kërkon, nuk e vret mendjen për atë që shpenzon.



163. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Dëshirojani pasuesëve të Sunetit të mirën, ngase ata janë të huaj (guraba).



164. Injoro tre gjëra nëse dëshiron të jetosh i qetë:

- Dëgjova.

- Kanë thënë.

- Dhe, po thonë.



165. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Tre gjëra janë prej durimit:

- Mos fol për fatkeqësinë tënde.

- Dhe as për dhimbjen tënde.

- Dhe as mos e lavdëro vetën.



166. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Do të vijë për njerëzit një kohë që zemrat e tyre do vdesin, ndërsa trupat e tyre do të jenë të gjallë.



167. Morali i cili duhet lakmuar:

Një njeri e ofendoi Imam Shabiun ndërsa ky i tha:

Nëse këto fjalë që i thua për mua janë gënjeshtra, All-llahu të faltë ty, ndërsa nëse këto fjalë që i thua për mu janë të vërteta All-llahu më faltë mua.



168. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk janë të zbukuruar njerëzit me diçka më me vlerë sesa çiltërsia dhe kërkimi i hallallit.



169. Ka thënë Shejh Is'hak ibn Abdurrahman, All-llahu e mëshiroftë:

Të gjithë ata që kanë dëgjuar për të Dërguarin e All-llahut, dhe i ka arritur atyre Kur'ani (në gjuhën që e kupton) këtij personi vetëm se i është ngritur argumenti.



170. Ka thënë Shejh Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Dhe për gruan e martuar bindja ndaj burrit të saj është më e vlefshme se sa bindja ndaj prindërve të saj.



171. Ka thënë Ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Kush nuk e pranon të vërtetën (hakun), e sprovon All-llahu i Lartësuar me pranimin e të kotës.



172. Ka thënë Ibn Rexheb, All-llahu e mëshiroftë:

Lëmosha (Sadakaja) më e mir është që ta mësosh të paditurin, apo ta zgjosh neglizhentin.



173. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Me të vërtetë kjo dituri është mishi dhe gjaku yt dhe për të do të pyetesh në Ditën e Gjykimit, (kështu që kujdes) shiko se prej kujt e merr dijen.



174. Ka thënë Imam Berbehari, All-llahu e mëshiroftë:

Kushdo që kundërshton Librin e All-llahut Kur'anin dhe Sunetin është prej ithtarëve të bidatit, edhe nëse posedon shumë dituri dhe libra.



175. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Ai i cili e madhëron ithtarin e bidatit vetëm se ka ndihmuar në prishjen e Islamit, dhe kushdo që i buzëqesh një bidatçiut vetëm se e ka nënvlerësuar atë që All-llahu i Lartësuar ia ka zbritur Muhamedit ﷺ, dhe kush e marton (motrën, bijën) me ithtar të bidatit vetëm se i ka ndërprerë lidhjet familjare, dhe kush e përcjell xhenazen e bidatçiut nuk hiqet prej ti zemrimi i All-llahut deri sa të kthehet.



176. Ka thënë Ebu Hatim er-Razij, All-llahu e mëshiroftë:

Prej shenjave të ithtarëve të bidatit është se shpifin dhe trillojnë ndaj pasusve të etherit (Sunetit).

(Ithtarët e bidatit e thërrasin Ehlu Sunetin me llojë-llojë nofke sa që çdo grup prej ithtarëve të bidatit Ehlu Sunetin e quajnë me nofka të ndryshme).



177. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Dy gjëra që e dëmtojnë zemrën janë:

- Të folurit e tepërt.

- Dhe të ngrënit e tepërt.



178. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush kërkon vëlla pa të meta, ka mbetur pa vëlla.



179. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Po të arsyetohej injoranti (xhahili) për shkak të injorancës së tij, do të ishte padituria (xhehli) më e vlefshme se vet dituria.



180. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Kulminacioni i sjelljes (edebit) tek ne është që njeriu ta njohë pozitën e tij.



181. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Pasha All-llahun, nuk të lejohet ty ta lëndosh qenin dhe as derrin pa të drejtë, e lëre më ta lëndosh Muslimanin.



182. Ka thënë Fudejl ibn Ijadi, All-llahu e mëshiroftë:

Të vepruarit për shkak të njerzëve (Jo për hir të All-llahut) është shirk, dhe lënia e të vepruarit për shkak të njerzëve është syefaqësi.

Dhe është Argumentuar me fjalën e All-llahut të Lartësuar:

**“Kështu, kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepratë mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!”** [5]



5 Surja El-Kehf, Ajeti 110

183. I është thënë Ibn Abasit, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Si është e mundur që All-llahu t'i flasë të gjithëve në Ditën e Gjykimit në të njejtën kohë?

Ka thënë: Ashtu sikur i furnizon në këtë botë të gjithë në të njejtën kohë.



184.  Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk ka armë më të fortë për shejtanin kundër njeriut se sa frika ndaj varfërisë, dhe nëse ajo hyn në zemrën e njeriut bëhet pengesë për të vërtetën (hakun), dhe njeriu fillon të flasë me epsh, dhe pas kësaj fillon të mendojë keq për All-llahun.



185. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk ka diçka më të mirë për gruan se sa qëndrimi në shtëpinë e saj, edhe nëse është e shtyrë në moshë (plakë).



186. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Mos u shoqëro me atë (njeri) i cili ti numëron të mirat që ti ka bërë.



187. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Ardhja jote për në namaz para ikametit është (shenjë) madhërimi për namazin.



188. Ishte Vekia ibn Xherah, All-llahu e mëshiroftë, që thoshte:

Ai i cili nuk e mbërrin tekbirin fillestar mos shpreso për të që të ketë hajër.



189. Ka thënë Sufjan ibn Ujejne, All-llahu e mëshiroftë:

Mos u bëj sikur robi i keq, që nuk vjen vetëm se kur e thërret.

(Qëllimi është këtu që njeriu duhet të shkojë për në namaz para thirrjes së ezanit).



190. Ishin disa nga selefët që e konsideronin shkuarjen në xhami pas ezanit si mangësi, dhe se mirësia është në shkuarjen para se të thirret ezani.



191. Nga Ebi Hermeleh dhe ky nga Ibn Musejibi, All-llahu i mëshiroftë ka thënë:

Nuk e kam humbur tekbirin fillestar për pesëdhjetë vite, dhe nuk e kam parë kurrizin e ndokujt në namaz që prej pesëdhjetë viteve (dmth se ai falej në rreshtin e parë).



192. Ka thënë Hafidh Sufjan ibn Ujejne, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk është i ditur (dijetar) ai i cili e dallon të mirën dhe të

keqën, mirëpo me të vërtetë dijetarë është ai i cili e di të mirën dhe e pason atë, dhe e di të keqen dhe largohet prej saj.



193. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk bashkohet dashuria për Uthmanin dhe Aliun, All-llahu qoftë i kënaqur prej tyre, përveç se te zemrat e njerëzve fisnik.



194. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Nëse shfaqet imoraliteti dhe kamata në një fshat (vend), atëherë dijeni se është dhënë leja (nga All-llahu) për shkatërrimin e atij.



195. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse do të ishte dikush në mesin tuaj që i paraqet bisedat tuaja te mbreti a do të kishit folur me ndonjë gjë që do ta zemëronte atë (Mbretin)?

Thanë: Jo.

Tha: Sufjan Eth-Theuriu:

E me ju është dikush (Melaiket) që i paraqesin bisedat tek (All-llahu).

(Atëherë të kemi kujdes se çka flasim edhe nëse nuk na dëgjojnë njerëzit që nuk janë prezent, All-llahu na dëgjon dhe Melaiket nuk ngurrojnë së shkruari veprat çka i veprojmë).



196. Ka thënë Ka'bi, All-llahu qoftë i kënaqur me të:

Kush e kujton vdekjen, i largohen atij shqetësimet e kësaj bote.



197. Është pyetur Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Cila është ajo vepër që më shumti e afron njeriun tek All-llahu?

Filloi të qajë Imam Shafiu dhe pastaj tha:

Që All-llahu të shikojë në zemrën tënde, dhe të shohë se ti nuk dëshiron asgjë prej kësaj bote dhe ahiretit përveç Tij.



198. Është pyetur Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Si t'i dallojmë pasuesit e të vërtetës në kohë trazirash (fitneve).

Ka thënë: Përcilli nga shkojnë shigjetat e armikut dhe ato do të orientojnë drejt tyre.



199. Është pyetur Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Cila gjendje është më e preferuar tek All-llahu, shpërblimi apo sprova?

Imam Shafiu i tha:

Nuk vjen shpërblimi vetëm se pas sprovës, prandaj bëj sabër gjatë sprovës do të përgëzohesh me shpërblimin.



200. Fatime bintu el-Atar ka dalë nga shtëpia e saj vetëm tri herë:

- Ditën kur është martuar.

- Ditën kur e ka kryer haxhin.

- Ditën kur ka vdekur.



201. Është pyetur Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Cilat gjëra janë më të ulëta për burrat?

Ka thënë:

- Fjalët e tepërta.

- Përhapja e sekretit.

- Besueshmëria tek çdo kush.



202. Ka thënë Amir ibn Abd Kajs, All-llahu e mëshiroftë:

Kush ka frikë All-llahun, e bën All-llahu që të kenë frikë prej tij çdo gjë, dhe kush nuk ka frikë All-llahun, e bënë All-llahu atë të këtë frik prej çdo gjëje.



203. Ka thënë Muxhahidi, All-llahu e mëshiroftë:

Fekih (i ditur) është ai i cili ka frikë All-llahun e Lartësuar.



204. Ka thënë Muxhahidi, All-llahu e mëshiroftë:

I Ditur (fekih) është ai i cili i frikësohet All-llahut edhe nëse dituria e tij është e paktë, ndërsa injorant është ai i cili i bën mëkate All-llahut edhe nëse dituria e tij është e shumtë.



205. Ka thënë Jahja ibn Seid, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk jam ulur me ndonjë njeri që i është frikësuar më shumë All-llahut se sa Sulejman et-Tejmi.



206. Ka thënë Bishr ibn Mundhir, All-llahu e mëshiroftë:

E kam parë Imam Evzaiun të dukej sikur të ishte i verbër nga frikë-respekti ndaj All-llahut.

Shënim: Përcillet në libra të historisë se Imam Evzaiu falte shumë namaz nate, dhe lexonte Kur'an, dhe aq shumë qante nga frika ndaj All-llahut sa që nëna e tij kur hynte tek dhoma e tij e shihte vendin ku ka qëndruar të lagur nga lotët e tij.



207. Ka thënë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Të folurit për njerëzit duhet të jetë më dituri dhe drejtësi, e jo me injorancë dhe padrejtësi, ashtu siç veprojnë ithtarët e bidatit.



208. Një prej lutjeve të Imam Ahmedit, All-llahu e mëshiroftë:

O All-llah! Çdo kush prej këtij Umeti që nuk është në të vërtetën, dhe mendon se është në të vërtetën, ktheje atë tek e vërteta, kështu të bëhet prej njerëzve të së vërtetës.



209. Ka thënë Imam Abdullah ibn Mubarek, All-llahu e mëshiroftë:

Disa pika për kërkuesin e dituris:

E para përmisimi i nijetit, pastaj të dëgjuarit e saj me vëmendje, pastaj të kuptuarit, pastaj mësimi përmendësh, pastaj të punuarit me të, pastaj përhapja e saj.



210. Përcillet se Malik ibn Dinar, All-llahu e mëshiroftë ka thënë se është e shkruar në Tevrat:

Siç vepron edhe do të shpërblehesh, dhe atë që e mbjellë do ta korrësh.



211. Ka thënë Kurtubiu, All-llahu e mëshiroftë, në tefsirin e tij:

Dhe nuk ka arsyetim apo (justifikim) për mukalidin (pasuesin qorrazi) në Teuhid.



212. Ka thënë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Sa i përket akidës (meseleve të besimit) nuk mirret nga unë, dhe as nga ai që është ma i madh se unë, mirpo mirret nga All-llahu, dhe nga i Dërguari i Tij ﷺ, dhe nga pajtueshmëria që janë pajtuar të parët tanë selefi.

Ajo e cila është në Kuran është obligim për tu besuar, dhe gjithashtu ajo që është vërtetuar në hadithet e vërteta.



212. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Me të vërtetë askush nuk ka lindur dijetarë, mirëpo dituria arrihet duke mësuar.



213. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur ndaj tij:

Në të vërtetë për ne ishte e rëndë memorizimi i Kur'anit, mirëpo e kishim të lehtë të vepruarit me të, dhe me të vërtetë do të vijnë pas nesh njerëz që do të ju lehtësohet memorizimi i Kur'anit, mirëpo do të jetë e vështirë për ta, të vepruarit sipas tij.



214. Ka thënë Ebu Derda, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Kërkojeni diturinë, e nëse nuk e kërkoni duajini të diturit, e nëse nuk i doni atëherë mos i urreni.



215. Ka thënë Muadh ibn Xhebel, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Në qoftëse e do një vëlla për hir të All-llahut, mos u grind me të, dhe as mos u sill keq me të, dhe mos pyet askënd për të, sepse ka mundesi të thoë ty gjëra për të që nuk janë të vërteta, dhe t'ju ndajnë në mes vete.



216. Ka thënë Aun ibn Abdullah, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse ke mundësi të bëhesh dijetar, atëherë bëhu dijetar, e nëse nuk mundesh bëhu kërkues diturie, e nëse nuk mundesh të jesh kërkues i dituris atëherë duaji ata, e nëse nuk mund t'i duash, mos i urrejë.



217. Ka thënë Ibn Aun, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse epshet e mbizotërojnë zemrën, atëherë njeriu fillon ta konsiderojë të mirë atë që dikur e konsideronte të shëmtuar.



218. Ka thënë Ibn Aun, All-llahu e mëshiroftë:

O Vëllezër ju këshilloj me tre gjëra:

- Leximin e Kur'anit.

- Përmbajtja për Sunetin.

- Përmbajtja nga njerëzit.

Shënim: Pika e tretë - Të përmbahemi nga njerzit - në kohë të caktuara sikur largimi nga gjërat e ndaluara, përgojimi dhe mexhliset jo të hajrit.
Mirëpo në punët e hajrit duhet ti dalim në ndihmë njerzëve dhe mos të ju shmangemi.



219. Ka thënë Ali ibn Ebi Talib, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Është për të habitur me atë që shkatërrohet, ndërsa me vete posedon shpëtimin!

I than atij: Cili është shpëtimi?

Tha: Pendimi dhe Kërkimfalja (Istigfari).



220. Ka thënë Imam Deramiu, All-llahu e mëshiroftë:

Përcjell Ebu Numani, e ai nga Thebit ibn Zejd e ai nga Halal ibn Habab se ka thënë:

E kam pyetur Seid ibn Xhubejrin, i thash, o Baba i Abdullahut cila është shenja e shkatërrimit të njerzëve:

Ka thënë: Nëse vdesin Dijetarët e tyre.



221. Ka thënë Ahmed bin Sinan el-Katani, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk egziston në këtë dunja bidatçi përveç se ka urrejtje ndaj pasusëve të hadithit, dhe nëse shpik një person diçka në Fe, (All-llahu) ja tërheq nga zemra e tij ëmbëlsin e hadithit.



222. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

Baza e çdo të mire është dituria dhe drejtësia, ndërsa baza e çdo të keqeje është padituria dhe padrejtësia.



223. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Kush shpik në Islam ndonjë bidat, duke e konsideruar si të mirë, atëherë ky njeri me këtë vetëm se ka pretenduar se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka tradhëtuar misionin (mesazhin) e tij.

Sepse All-llahu ka thënë në Kuran (kuptimi):

**Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.**[6]



224. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

6 Surja El-Maide, Ajeti 3

Dituria është dritë, nuk gjen vend vetëm se në zemrën e devotshme të nënshtruar ndaj All-llahut.



225. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk merret dituria nga ai që nuk njihet për kërkimin e diturisë, dhe as për uljen tek njerëzit e dijës.



226. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Çdo kujt i merret fjala dhe i lihet, përveç pronarit të këtij varri.

Bëri me shenjë nga varri i të Dërguarit të All-llahut ﷺ, dmth se i mirret çdo fjalë dhe nuk i lihet asnjë.



227. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Duhet që kryefamiljari të ketë sjellje të mira me familjarët e tij, derisa të jetë personi më i dashur për ta.



228. Ka thënë Ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Mos e shoqëro (askënd) përveç atë i cili të ndihmon ty në përkujtimin e All-llahut.



229. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Me të vërtetë zemrat janë sikur ena, angazhoni (mbushini) ato me Kur'an dhe mos i angazhoni (mbushni) me diçka tjetër.



230. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Durimi (Sabri) është gjysma e Imanit, ndërsa bindja është Imani i plotë.



231. Ka thënë Ali ibn Ebi Talib, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Kur heshtën pasuesit e të vërtetës nga të sqaruarit e të kotës, u hamendën pasuesit e të kotës se janë në të vërtetën.



232. Ka thënë Ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Me të vërtetë Besimi (Imani) është që ta dojë njeriu njeriun papasur mes tyre lidhje gjaku, apo përshkak pasuris që ia ka dhuruar atij, por ta dojë atë vetëm për hir të All-llahut.



233. Ka thënë Ahmed ibn Harb, All-llahu e mëshiroftë:

Adhurova All-llahun pesëdhjetë vite me radhë dhe nuk arrita ta shijojë ëmbëlsinë e adhurimit derisa i braktisa tre gjëra:

- Braktisa kënaqësin e njerëzve derisa mu mundesua ta flas të vërtetën.

- Braktisa të shoqëruarit e njerëzve të prishur derisa gjeta shoqërimin me njerëzit e ndershëm.

- Braktisa ëmbëlsinë e kësaj dunjaje derisa gjeta ëmbëlsinë e botës tjetër.



234. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk i takon njeriut që ta konsiderojë (shohë) vetën e tij të mirë për diçka, derisa ta pyesë atë që është ma i ditur se ai.



235. Transmetohet prej Kab ibn Malikut, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij se e ka dëgjuar të Dërguarin e All-llahut ﷺ duke thënë:

Kush kërkon diturin që të krahasohet me dijetarët, apo të polemizojë me mendjelehtit, ose ti kthejë kokat e njerëzve nga ai, All-llahu do e fusë në zjarr.



236. Ka thënë Sufjan ibn Uejne, All-llahu e mëshiroftë:

Dituria e cila nuk të sjellë (bën) dobi, të dëmton.



237. Ka thënë Imam Dhehebiu, All-llahu e mëshiroftë:

Dituria është mjet drejt çdo mirësie.



238. Ka thënë Malik ibn Enes, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk përmirësohet njeriu derisa të braktis atë që nuk i intereson, dhe të angazhohet me atë që i intereson.
Dhe nëse është kështu, shpresohet se shum shpejtë All-llahu do të ja hapë zemrën.



239. Ka thënë Ebu Xhafer Muhamed bin Ali, All-llahu e mëshiroftë:

Pasha All-llahun vdekja e një dijetari është ma e dashur tek iblisi i mallkuar sesa vdekja e shtatëdhjetë adhuruesve.



240. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Dijetari është mjeku i fesë, kurse dirhemi (paraja) është sëmundja e fesë, nëse mjeku infektohet me sëmundje, atëher kur do t'i shërojë të tjerët.



241. Ka thënë All-llahu i Lartësuar (kuptimi):

**Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij (nga gjiri) është brenda dy vitesh. Ne i thamë atij:**

**"Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë".**[7]

7 Surja Lukman, Ajeti 14

Ka thënë Sufjan ibn Uejne, All-llahu e mëshiroftë:

Kush i fal pesë vaktet e namazëve ai e ka falemnderuar All-llahun, dhe kush lutet për prindërit e tij, (për falje nga All-llahu në fund të namazit) ai i ka falënderuar ata.



242. Me të vërtetë zgjërimi në fjalët e gjuhës arabe është sikur kripa në ushqim.

D.m.th: Merret prej gjuhës arabe aq sa i nevojitet të formulohet një fjali, ashtu siç merret prej kripës për përgatitjen e ushqimit, nëse e tejkalon limitin e kripës në gjellë, e prishë atë.



243. Ka thënë i Dërguari i All-llahut ﷺ:

Shembulli i Dijetarit që u mëson njerëzve të mirën (hajrin), duke e harruar vetën e tij, është sikur shembulli i kandilit (fitilit) që ndriçon të tjerët duke djegur vetën e tij.



244. Ka thënë i Dërguari i All-llahut ﷺ:

Nëse mëson dijetari, dhe nuk vepron (sipas dijës që posedon) do ishte sikur llamba që u bën dritë njerzëve ndërsa e djeg vetën e tij.



245. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Nuk do të ndalojmë së mësuari përderi sa të gjejmë (dijetarë) që na mësojnë.



246. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Melaiket janë kujdestarët e qiellit, ndërsa pasuesit e hadithit janë kujdestarët e tokës.



247. Ka thënë Jusuf bin Esbat, All-llahu e mëshiroftë:

Sufjan Eth-Theuriu kur kujtone botën tjetër urinonte gjak prej brengosjes dhe meditimit të tij të gjatë.



248. Ka thënë Ubejdullah bin Hasen Anbari, All-llahu e mëshiroftë:

Të jemë bisht (mëkatar) në të vërtetën është ma e dashur për mu, sesa të jemë kokë në të kotën.



249. Ka thënë Ebu Neim, All-llahu e mëshiroftë:

Vallahi nuk është shkatërruar kush është shkatërruar, përveç se me dashurin e tij ndaj pushtetit (Pozitës).



250. Ka thënë Abdullahu djali i Imam Ahmedit, All-llahu i mëshiroftë:

E kam dëgjuar babain tim duke thënë:

Nëse njeriu teshtin gjatë kohës kur është në namaz, të thotë Elhamdulilah në vete, pa e ngritur zërin.



251. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush e këshillon (drejton) dikë për të shkuar tek pasuesit e logjikës apo bidatit, vetëm se ka ndimuar në prishjen e Islamit.



252. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Mospërzierja në fitne është Sunet i hershëm, dhe është obligim ti përmbahesh kësaj, e nëse sprovohesh sakrifiko vetën tënde dhe jo Fenë tënde, dhe mos e ndihmo fitnen me dorë, dhe as me gjuhë, mirpo mbaje dorën tënde, dhe gjuhën tënde dhe epshin tënd. Prej All-llahut vjen ndihma.



253. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Kush e le namazin e vitrit me qëllim është njeri i keq, dhe dëshmia e tij nuk duhet të pranohet.



254. Ka thënë Abdullah ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij:

Më të vërtetë unë e urrej ta shoh një njeri të lirë, duke mos u angazhuar me punë të kësaj bote e as me punë të botës tjetër.



255. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Mos ju ndaj veprave të mira, sepse do i bëjë All-llahu shoqëruese në varrin tënd, dhe largohu nga të gjitha mëkatet (haramet) që ta shijosh ëmbëlsinë e Imanit.



256. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Bidati (Risia) është më e dashur për Iblisin sesa mëkati, prej mëkatit njëriu pendohet, ndërsa nga bidati nuk pendohet.

(Për arsye se ithtari i bidatit mendon që është në të vërtetën dhe nuk pendohet).



257. Ka thënë Ibn Kajjimi, All-llahu e mëshiroftë:

Me të vërtetë All-llahu i Lartësuar e ka bërë diturin për zemrat sikur shiu për tokën, ashtu siç nuk ka jetë për tokën vetëm se me shi, ashtu për zemrën nuk ka jetë vetëm se me dituri.



258. Ka thënë Imam Maliku, All-llahu e mëshiroftë:

Është ulur Nu`aim el-Muxhmir (Për ta kërkuar diturin) tek Ebu Hurejra për njëzet vite.



259. Etja për diturinë:

Transmeton Imam Buhariu se Thabit el-benanij e ka shoqëruar Enes bin Malikun për katërdhjetë vite.



260. Ka thënë Xherir ibn Hazim, All-llahu e mëshiroftë:

Jam ulur tek Hasan el-Basriu (për të kërkuar dituri) shtatë vite, nuk jam larguar prej atij asnjë ditë të vetme, agjëroja dhe shkoja tek ai.



261. Ka thënë Sufjan Eth-Theuri, All-llahu e mëshiroftë:

Pasuria (Paraja) në ketë kohë është arma e besimtarit.



262. Ka thënë Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Pasuria tek ata (që jetuan) në të kaluarën ishte e urryer, mirpo sot është mburojë për besimtarin.



263. Ka thënë Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Të lë mbrapa meje dhjetë mijë dirhem për të cilat All-llahu i Lartësuar do më marrë në llogari, është ma e dashur për mua se sa të kem nevojë për njerëzit.



264. Abdullah ibn Mubarek ishte i pasur falënderues (ndaj All-llahut) dhe posedonte kapital diku katërqind mijë dirhem.



265. Ka thënë Imam Ahmedi, All-llahu e mëshiroftë:

Nëse dijetari përgjigjet me frikë dhe injoranti me injorancë, atëherë kur qartësohet e vërteta (haku)?



266. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

I jam ankuar Imam Vekiut për dobësi në zënien përmendsh, ndërsa ai më orjentoi (këshilloi) në braktisjen e mëkatëve dhe

tha, dije se dituria është dritë, dhe drita e All-llahut nuk i dhurohet mëkatarit.



267. Ibrahim Nehahiu, All-llahu e mëshiroftë ishte ai që një ditë agjëronte dhe një ditë hante.



268. Ka thënë Ibn Mesudi, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij për Ajetin (kuptimi):

**I Gjithëmëshirshmi mbi Fron u ngrit (si i takon Madhërisë së Tij).**[8]

Ka thënë: Arshi është mbi ujë, dhe All-llahu është mbi Arsh, dhe Ai është i ditur për çdo veprim tuajin.



269. Transmeton Ebu Davudi prej Abdullah bin Nefia, All-llahu i mëshiroftë, se ka thënë:

8 Surja Ta Ha, Ajeti 5

Ka thënë Imam Maliku All-llahu e mëshiroftë:

All-llahu është lart në qiell, ndërsa dituria e Tij është në çdo vend.



270. Ka thënë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë, në librin e tij *Rrugët e njerëzve të devotshëm* se kufri (mosbesimi i madh) është 5 lloje:

- Kufri i përgënjeshtrimit (tallja me argumentet).

- Kufri i mendjemadhësisë (mospranimi i argumentit).

- Mosmësimi i fesë dhe mos interesimi (kthimi i shpindës).

- Kufri i dyshimit (dyshimi në argumente).

- Kufri i dyftyrësisë (nifaku).



271. Ka thënë Ebu Kasim Kurtubiu, All-llahu e mëshiroftë:

Imani (besimi) është nijet me zemër, fjalë dhe vepër, dhe përputhje me Sunetin.

Shtohet me vepra të mira, dhe pakësohet me vepra të këqija.

Forcohet me dituri, dhe dobësohet me padituri (xhehël), dhe prishet me mosbesim kufër.

Dhe njerëzit tek ne janë besimtarë, në atë që na shfaqin prej besimit të tyre, dhe All-llahu është i ditur për të fshehtën e tyre.



272. Ka thënë Imam Shafiu, All-llahu e mëshiroftë:

Vërtetë robërit e All-llahut سبحان و تعالى janë të obliguar të gjykojnë nga jashtë, sikurse fjalët dhe veprat. Ndërsa All-llahu është Ai i Cili kujdeset për të brendshmen.

Gjithashtu ka thënë:

Dispozitat (gjykimet) e All-llahut سبحان و تعالى dhe të Dërguarit ﷺ vërtetojnë se nuk i takon askujt të gjykojë për dikë vetëm se nga ajo që shfaq nga ana e jashtme.



273. Ka thënë Ebu Hatim er-Razi, All-llahu e mëshiroftë:

Njerzit tek ne janë besimtarë në dispozitat e tyre dhe në trashëgimi.

Dhe ne nuk e dimë se si është gjëndja e tyre tek All-llahu ﷻ.

Shënim: Prej akides së Ehlu Sunetit është se njerëzit të cilët në të jashtmen e tyre na e shfaqin Islamin, dhe nuk shihet tek ata që kanë rënë në shirk të madh, apo në ndonjë anullues prej anulluesëve të Islamit, këta njerëz tek ne janë Muslimanë, gjaku i tyre dhe pasuria e tyre është e mbrojtur, ndërsa të brendshmen e tyre e di vetëm All-llahu ﷻ.



274. Ka thënë Begaviu në librin e tij *Sherhu Suneh* në shpjegimin e hadithit *"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit deri sa të thonë La ilahe Il-lAllah"*

Ka thënë: Me të vërtetë çështjet e njerëzve në marrdhëniet mes tyre janë nga jashtë, dhe nuk shikohet e brendshmja, dhe kush na shfaq nga jashtë simbolet e fesë mbi të rrjedhin dispozitat e (fesë Islame) dhe nuk duhet zbuluar apo (shikuar) e brendshmja e tij.

Nga Ibn Umeri All-llahu qoftë i kënaur me të, përcillet se i Derguari i All-llahut ﷺ ka thënë:

*Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka zot tjetër, perveç All-llahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, të falin namazin dhe të japin zekatin. Kur ta bëjnë këtë do ti kenë të mbrojtura nga unë gjaqet (gjaku) e tyre dhe pasurinë e tyre, vetëm me të drejtë të Islamit dhe llogaria e tyre është tek All-llahu i Lartësuar.*



275. Ka thënë Ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë:

Ka mundësi që në një vend të kufri ka të atillë të cilët janë besimtarë në të brendshmen e tyre, dhe e fshehin besimin e tyre, ndërsa Muslimanët nuk ia dinë gjendjen atij personi kur t'i luftojnë kufarët dhe e vrasin, dhe nuk pastrohet dhe nuk i falet namazi (këtij personi) dhe duhet varrosur me mushrikët. Dhe ky në botën tjetër është prej besimtarëve, sikurse për munafikët që në dunja ju jepen dispozitat e Muslimanëve, dhe ata (munafikët) në botën tjetër janë në shtresën më të ulët të zjarrit.

Dhe dispozita e botës tjetër është dispozitë tjetër ndaj dispozitave të kësaj bote.



276. Ka thënë Sufjan Eth-Theuriu, All-llahu e mëshiroftë:

Njerëzit tek ne janë besimtarë në dispozita dhe trashëgimi, dhe shpresojmë të jenë kështu, dhe ne nuk e dimë gjendjen tonë tek All-llahu i Lartësuar.



277. Imam Shatibiu, All-llahu e mëshiroftë ka thënë:

Me të vërtetë origjina e gjykimit nga ana e jashtme është e prerë në dispozita, në veçanti për çështjen e besimit për dikë në përgjithësi.

Ngase zotëriu i njerzëve ﷺ edhe pse posedonte dituri nga shpallja, prapë se prapë çështjet i gjykonte nga e jashtmja sa i përket Munafikëve, dhe të tjerëve, edhe pse ishte i informuar për gjendjen e tyre të brendshme dhe punëve të tyre, prapë se prapë nuk e bënte që të dalë jashtë konsiderimit të jashtmes që shfaqej tek ata.



278. Ka thënë Neveviu në shpegimin e hadithit:

*“Unë nuk jam urdhëruar që ti zbulojë zemrat e njerëzve”*

Ka thënë Neveviu kuptimi i këtij hadithi është kështu:

Unë jam urdhëruar që të gjykoj nga e jashtmja, All-llahu i Lartësuar është Ai i Cili e merr përsipër (ta gjykojë) të fshehtën.



279. Ka thënë Ibn Kajimi dhe e transmeton nga Imam Shafiu se ka thënë:

Dhe kush i gjykon njerëzit, duke u argumentuar në të kundërtën e asaj që shfaqet, pra se ajo që ata e shfaqën nga jashtë është e kundërta e asaj që e fshehin, nga ajo që ata argumentohen apo pa argument, nuk shpëtojnë këta tek unë nga kundërshtimi i asaj që është zbritur (Kur'ani) dhe Suneti.



280. Ka thënë Fudejl Ibn ljadi, All-llahu e mëshiroftë:

Hallka më e fortë e Islamit është:

Të duash dhe të urresh për hir të All-llahut.



281. Ixhma (Konsensusi i Dijetarëve)

Transmeton Ibn Askalani Ixhma rreth këtij rregulli dhe thotë:

Dhe të gjithë kanë rënë në ujdi se dispozitat e kësaj bote janë nga e jashtmja, All-llahu i Lartësuar është Ai që e di të fshehtën.

Se i Dërguari i All-llahut ﷺ i tha Usames “A i hape zemrën atij?”.



*Lundrimi nëpër libra e zhvesh injorancën (xhehlin) prej vetëve tona.*

*Bëje librin mjet lundrues për të kaluar prej vështirësive që i posedon oqeani. Dhe mos e bëj librin mjet për lundrim në rrugën e gabuar.*